Mal Berisha

# AMBASADOR I JASHTËZAKONSHËM DHE FUQIPLOTË I REPUBLIKËS SË SHQIPËRISË PRANË OBORRIT TË SHËN XHEJMSIT, LONDËR 2012 – 2015




**NGA DËBIMI NË SHPËRDHET TEK MBRETËRESHA ELIZABET**

# EPILOG

Agimi i ditës 27 qershor i vitit 2013 do të ishte një ndër mëngjeset më të rëndësishme, më interesante dhe më të bukura të jetës time. Ishte dita kur do të paraqisja letrat kredenciale para monarkes më të vjetër të botës në moshë dhe në detyrë, Madhërisë së Saj, Elizabeta II. Mbi rrotat e karrocës mbretërore britanike po kaloja rrugëve të Londrës me barrën e kujtimeve të ngjarjeve, që më kishin sjellë deri aty, me vështirësitë, sakrificat, arritjet dhe sukseset, pse jo ndonjëherë edhe dështimet. Pranë meje kisha njeriun tim që nuk më la asnjëherë vetëm, sado e vështirë apo e bukur të ishte jeta: Donika, me të cilën e kishim lidhur jetën që prej vitit 1978.

Atë ditë, në trokun e patkojve të atyre kuajve nëpër rrugët e Londrës më dukej sikur dëgjoja ritmin e lëvizjes së kalit tim të fëmijërisë, me të cilin gjatë tre muajve të verës, edhe pse isha jo më shumë se dhjetë dymbëdhjetë vjeç, ndihmoja familjen, duke ngjitur ushqime në bjeshkët e Malësisë së Gjakovës dhe duke zbritur shikulla prej druri të pishës dhe ahut për mbulesa shtëpish ose drurë të drejtë, që do të përdoreshin për veglat bujqësore në vrri.

Po vija nga një udhëtim i largët: Nga Dëbimi në Shpërdhet për tek Mbretëresha Elizabeth!




**BUCKINGHAM PALACE TEK MADHËRIA E SAJ MBRETËRESHA ELIZABETH II**

Atë ditë do të takoja njërën prej legjendave të politikës botërore, atë që ka qëndruar në fron më shumë se askush tjetër në historinë e njerëzimit, një ndër personalitetet më të respektuara në botë, Madhërinë e Saj, Mbretëreshën

Elizabeth II. Do të realizoja një ëndërr, që e kanë aq shumë njerëz në këtë botë, por pak prej tyre e arrijnë, dhe akoma më pak janë ata që e realizojnë në kushtet si do ta takoja unë.

Për të ardhur deri aty ishte dashur edhe për mua një jetë e tërë. Një jetë me mundime, përpjekje, ngjitje e nganjëherë edhe zbritje... Ajo ditë ishte nga ato kur njeriu mbledh forcat, mendjen dhe i kthehet të kaluarës, të cilës i fal çdo gjë: mundimet, vështirësitë, emocionet, brengat, gëzimet, sakrificat...

U vesha me morning coat, me frak të zi dhe pantallona gri me vija, këmishë të bardhë me jakë të veçantë. Përgatitjet për atë ditë kishte kohë, që kishin filluar. Jo vetëm unë, por një enturazh prej pesë zonjash do të më shoqëronte në këtë ngjarje kaq të rëndësishme të jetës tonë si grup. Secila ishte përkujdesur më shumë se tjetra për t'u paraqitur sa më bukur. Në traditën e pritjeve të Mbretëreshës, e cila atë vit mbushte 61 vjet në krye të Monarkisë së Saj, çdo gjë bëhej sipas një protokolli të rreptë dhe të mirëpërgatitur në çdo aspekt. Ishte një ditë e bukur me diell, kur rrugët e Londrës mbushen me njerëz, të cilëve ky lloj moti iu mungon jashtëzakonisht shumë.

## Mbretëresha Elizabeth II në një përshkrim shumë të shkurtër

Mbretëresha Elizabeth II ka lindur më 21 prill 1926 dhe e ka marrë Fronin Mbretëror më 6 shkurt 1952, ose më mirë të them, shtatë muaj përpara se të lindja unë. Unë pata nderin të merrja pjesë në festimet e Jubileut Diamand në vitin 2012. Tani kur po botohet ky libër ajo është 94 vjeç, ka 4 fëmijë, tetë nipa e mbesa dhe pesë stërnipa e stërmbesa. Ajo është stërmbesa e 32-të e Mbretit Arturi i Madh, i cili ka qenë Mbreti i Anglisë në vitin 871 - 899, dhe është

mbretëresha, që ka jetuar më gjatë në Dinastinë Angleze. Në vitin 2015 ajo la pas edhe Mbretëreshën Viktoria, e cila ka sunduar plot 63 vjet, që nga viti 1837 deri në vitin 1901. Ajo është e martuar me Princin Filip, Duka i Edinburgut, i cili këtë vit mbush 98 vjeç.




**Në Ambasadë duke pritur karrocat mbretërore**

U mblodhëm në Ambasadë dhe bëmë një bisedë të këndshme me njëri tjetrin në pritje të ardhjes së eskortës mbretërore me kuaj dhe karroca. Pastaj bëmë fotografi

brenda dhe jashtë ambasadës. Nuk vonoi dhe në rrugën St. George u dëgjuan trokëllimat e dy baterive me kuaj të Mbretërisë të shoqëruar nga Marshalli i Pallatit Mbretëror, z. Charles Grey. Ai ishte veshur me kostumin e tij tradicional, zyrtar, me kapelen me pupla me veshë shumë të gjerë që të kujtonte kohërat e hershme të Mbretërisë. Karrocat erdhën dhe u ndalën përpara ambasadës në ndërtesën me numër 33. Siç e donte puna, njëra karrocë ishte e destinuar për çiftin ambasadorial, ndërsa e dyta për personelin e ambasadës. Me një delikatesë të papërshkrueshme, gardianët e Mbretërisë na ndihmuan të hipnim në karroca, duke hapur e mbyllur shkallët dhe kthyer dyert në pozicionin e duhur.

## Rrugëve të Londrës në një parakalim mbretëror

U nisëm bashkë me trokun karakteristik të hapave të kuajve nëpër sokaqet e Westminister-it në Londër. Ecëm nëpër rrugën Warwick, kaluam në Vauxhall Bridge Road, u kthyem në Viktoria dhe u drejtuam për tek Buckingham Gate. Aty arritëm tek nyja kryesore përpara Pallatit Mbretëror Buckingham. Një nga gjërat, që e bënte atë ditë edhe më të bukur ishte fakti që në atë orë mesdite, në atë mot të bukur, nën ato rreze dielli shndritëse, në atë peizazh mahnitës ku spikatnin lulet, pemët, shpendët, kompleksi madhështor monumental Viktoria Memorial përpara Pallatit, fasadat dhe veprat e pafund të artit skulpturor, gëlonin mijëra e mijëra turistë të huaj, të cilët kapnin me kamerat e tyre dixhitale çfarëdo që atyre ju vinte për mbarë dhe që ishte e veçantë në atë udhëtim të tyre. Ndodhi që edhe udhëtimi ynë kalorsiak, me katër kuaj pararojë dhe katër praparojë, me dy karroca me nga dy kuaj me ushtarë të gardës mbretërore me kostumet e kuqe dhe kapelet e zeza të rrasura në kokë, të gjitha të përbënin diçka

nga e veçanta e saj dite edhe për ata turistë, që spontanisht gjendeshin aty.

Ndërsa po udhëtonim drejt Pallatit Mbretëror bëmë një bisedë shumë të këndshme me Marshallin e Mbretërisë. Ai kishte shumë dijeni për Shqipërinë. Kishte lexuar dhe ishte në gjendje të fliste me një kompetencë prej historiani për vendin tonë, veçanërisht për periudhën e mbretërisë. Disa kohë më parë i kisha dhuruar një librin, "*Lindja e një Kombi*" e autores Nicola Guy, vënë në qarkullim nga shtëpia botuese IB Tauris, për nder të 100-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë së vendit tonë. Ne e patëm përuruar atë libër në ambasadë më 16 maj 2012. Charles Grey ma kujtoi atë dhuratë si një nder, që i kisha bërë dhe më tregoi se e kishte lexuar dhe ishte shumë i lumtur për këtë.



## Historia e karrocave mbretërore, me të cilat udhëtuam atë ditë

Marshalli filloi të më tregonte për historinë e karrocave që po na transportonin. “Këto karroca, - më tha, - janë shumë të vjetra. Tani kanë mbushur 160 vjet, që përdoren. Riparimi i tyre bëhet vetëm nga mjeshtra të veçantë, por tani kemi vështirësi, sepse pak kush pranon ose dëshiron të bëjë punëra të tilla pasi nuk ka më karroca përveç tonave të mbretërisë. Kjo na e vështirëson punën. Por ia kemi dalë deri tani”.

Ndërsa po më tregonte këtë, unë e ndiqja me shumë vëmendje dhe respekt e simpati atë. Ai ishte i preokupuar për mirëmbajtjen e tyre. Eh, çfarë hallesh kanë bota, thashë me vete! Nuk kanë para të ndërrojnë karrocat me të reja dhe as ustallarë për të riparuar të vjetrat!? Me këto mendime në kokë ne po kalonim kangjellat e Pallatit Mbretëror nën vështrimin kureshtar dhe shkrepjet e mijëra blicave dhe aparateve fotografike të atyre njerëzve që u gjetën atypari, atë ditë.

## Brenda rrethojave të Buckingham Palace

Kaluam Portën e Madhe të Mbretërisë, nëpërmes kollonave deri sa karrocat ndaluan. Rojet mbretërore menjëherë zbritën dhe i hapën dyert e tyre, ulën shkallët e vogla dhe ne zbritëm me kujdes të ndihmuar prej tyre. Neve na ngjante sikur po xhironim një film të kohës së Mbretëreshës Viktoria. Pastaj arritëm në vendin e duhur, u futëm në një sallë, e cila për nga bukuria nuk kishte as të krahasuar as të përshkruar. Gjithçka ishte fantastike dhe shkëlqente. Orenditë, pikturat, qilimat, të tëra, edhe pse të vjetra, dukej sikur ishin vënë sot. Dhe pikërisht në atë vjetërsinë e tyre fisnike shkëlqenin edhe më shumë. Ato

ishin në fakt dëshmitare të ritualeve të tilla të ndodhura tashmë që prej 176 vjetësh, kohë kur Mbretëresha Viktoria u ngjit në Fronin Anglez në vitin 1837. Çfarë mrekullie! Takimi do të bëhej ekzaktësisht në orën 12.00.

Ne kishim arritur gjashtë minuta para kohe. Fat i mirë, që nuk kishte asnjë vonesë në rrugë.

## Në pritje me Mbretëreshën Elizabeth II

Ra ora. Një burrë i veshur me rroba të shërbimit mbretëror, të cilin unë e konsideroja si lajmësin e Shekspirit, i ra me një gjë të metaltë rrumbullake tre herë një dere të madhe. Pas asaj dere u dëgjua një zë i hollë:

Hyr!

Menjëherë u hapën dy kanatat e dyerve nga dy mbretërorë të tjerë, që ishin brenda ndërsa lajmëtari thirri me të madhe:

Madhëria Juaj! Ambasadori i Republikës së Shqipërisë!

Përpara meje u shfaq ajo grua me shtat mesatar, me një fytyrë të bardhë dhe të mbushur si panine, me sy të mëdhenj, shumë të kaltërt dhe shprehës, si të qelqtë, me një çantë në dorën majtë, krejtësisht e thinjur, e veshur me një fustan shumë të bukur, ku spikaste ngjyra e gjelbër, dhe me qëndrimin e saj mbretëror.

Dy tre ditë përpara atij takimi ne kishim bërë prova, njësoj siç bëjnë aktorët e teatrit. Siç isha instruktuar në ato prova, unë hyra me këmbën e majtë, avancova në atë mënyrë që të isha me hap të plotë tek rrethi përpara Madhërsisë së Saj. Në dorën e majtë mbaja dosjen e letrave kredenciale. Ndalova pikërisht në atë vend ku isha dhe prita deri sa Ajo të më zgjaste dorën. Shtrënguam duart. Tani duhej recituar ajo formulë, për të cilën kisha bërë prova shumë herë:

*"Madhëria juaj! Kam nderin dhe privilegjin t'ua përcjell Ju dëshirat më të mira të Presidentit të Republikës së Shqipërisë, Z. Bujar Nishani, për mirëqenien Tuaj dhe prosperitetin e vendit tuaj dhe pasi jam veshur me fuqinë e Ambasadorit të Jashtëzakonshëm dhe Fuqiplotë të Republikës së Shqipërisë në Mbretërinë e Bashkuar të Britanisë së Madhe dhe Irlandën Veriore. Ndërkohë dua të*

*kthej edhe letrat kredenciale të paraardhësit tim të respektuar. Unë jam besimplotë se gjatë qëndrimit tim do të promovoj lidhjet shumë të forta të miqësisë dhe bashkëpunimit që ekzistojnë midis Shqipërisë dhe Mbretërisë së Bashkuar. Faleminderit!"…*

## Gabimet e ambasadorëve përpara Mbretëreshës Elizabeth II

Çështja e dorëzimit fizik të Letrave Kredenciale më ishte bërë si një obsesion. E para, dëshiroja të mos bëja asnjë gabim, pasi gjatë instruksioneve që më bënë në Prokollin Mbretëror më thanë:

"Mundohu të jesh sa më i saktë dhe i sigurtë, por mos harro se asnjë ambasador nuk ikën pa bërë ndonjë gabim. Kështu që mundohu të mos bësh shumë gabime pa për ndonjë, do të bësh".

E dyta, kishte qëlluar që një ambasador kishte shkuar të paraqiste letrat kredenciale, por kur kishte hyrë në sallën e dorëzimit të tyre dhe ishte prezantuar me Mbretëreshën, kishte vënë re se dosjen e kishte harruar në shtëpi. Mbretëresha kishte qeshur dhe i kishte thënë: "Nuk ka gjë, mos u mërzit, dërgoji me postë ose dorazi me një diplomat të ambasadës tuaj". Kaq shumë më ishte ngulitur kjo gafë sa edhe pse i kisha në dorë letrat kredenciale gjatë udhëtimit në karrocë, më dukej sikur i kisha harruar.

## Dialogu me Mbretëreshën Elizabeth II

Tani që i hoqa letrat nga dora, prita që Madhëria e Saj të hapte bisedën. Pasi mbaroi edhe ajo fjalët e kortezisë, më tha se ishte e lumtur që shqiptarët tanimë jetojnë në liri se kanë shtet demokratik, se iu respektohen të drejtat e tyre dhe se e dinte dhe i vinte shumë keq që një popull i tilë kishte

vuajtur aq shumë, sa në një regjim sa në një tjetër, shumë kohë nën otomanët e më vonë luftërat botërore dhe regjimin komunist. "Por tani, - tha ajo, - ju jeni të lirë dhe po bëni progres të madh drejt demokracisë dhe lirisë së vërtetë sipas modelit perëndimor".

Pasi heshti pak, mua m'u dha mundësia, ta falenderoja Madhërinë dhe qeverinë e Saj për ndihmat e pakursyera, që i kanë dhënë popullit shqiptar në Shqipëri për kalimin nga një sistem i ashpër komunist në atë demokratik. I fola për zhvillimin dhe për ecurinë në vendin tim, dhe me kujdes i kujtova se asnjë anëtar i familjes mbretërore nuk e kishte vizituar ndonjëherë Shqipërinë, gjë që ishte si një farë kërkese diplomatike. E falenderova për ndihmën që Ajo dhe qeveria e saj i kishin dhënë Kosovës dhe popullit shqiptar atje, për t'u çliruar nga zgjedha serbe.

Ajo menjëherë reagoi dhe tha:

"Po. Edhe ata kanë vuajtur shumë, madje edhe më shumë. Por tani jeni të lirë dhe kjo ka një domethënie të madhe, shumë të madhe".

Kështu po kalonin ato minuta, nga më të bukurat e jetës time, por edhe shumë të shkurtëra m'u dukën mua. Stresi, emocioni, një farë hutimi, që më kishin kapur përpara se të futesha, tanimë ishin larguar tërësisht dhe ndjehesha sikur njiheshim që prej shumë kohësh.

## Lahuta në filigramë e "Pirros" në Koleksionin Mbretëror Britanik

Pas kësaj Madhëria e Saj, më tha: "Ambasador, ju më keni sjellë një dhuratë shumë të bukur. A mund të më thoni se çfarë përfaqëson kjo?", dhe u kthye në anën e majtë të asaj ose të djathtën time dhe më tregoi një tripod mbi të cilin gjendej një kornizë me blu të thellë, në të cilën gjendej një lahutë shqiptare e bërë prej filigrami, të cilën e kisha

porositur enkas për t'ia dhuruar Madhërisë së Saj. Unë ia kisha dorëzuar Marshallit atë dhuratë disa ditë përpara këtij takimi. Pasi më falenderoi më kërkoi të shpjegoja se çfarë ishte ajo.

Atë dhuratë unë e kisha blerë në Tiranë në Argjendarinë "Pirro". Mjeshtri e kishte punuar plot kujdes e mjeshtri, pikërisht për Mbretëreshën Elizabeth II. Tani duhej të shpjegoja se si kjo ishte një vegël muzikore, e imituar në filigramë, e cila personifikon instrumentin, me të cilin shqiptarët kanë përcjellur traditën e tyre brez pas brezi në mënyrë gojore. Ajo, si në kohërat e lashta homerike, ka qenë vegla muzikore, me të cilën janë kënduar heroizma, por edhe vaje, dhe në traditën shqiptare përbën atë që ju e quani bard këtu në Angli. Ndërsa po i shpjegoja, ajo vazhdonte të shihte lahutën e pastaj mua dhe më thoshte:

"A nuk është një mrekulli, a nuk është një gjë kaq e bukur? Falemnderit, falemnderit!".

**Pesë zonja shqiptare në takim me Mbretëreshën Elizabeth II**

Ndërsa bisedës me Madhërinë e Saj po i vinte fundi, ajo më tha se donte të takonte pjesëtarët e stafit tim. Dera u hap dhe në kollonë ishin pesë zonjat.

E para ishte Dr. Teuta Starova. E veshur shumë bukur, me kapele në kokë, ajo bëri hapat e duhur, u përkul me gjurin e këmbës së djathtë, bëri një përkulje elegante dhe iu afrua Mbretëreshës. Ajo i zgjati dorën, e përshëndeti e pyeti për punën që bënte, a kishte fëmijë dhe ajo u largua sipas protokollit të paracaktuar.

Pastaj erdhi zonjusha Entela Gjika, e veshur po ashtu shumë bukur, përparoi deri tek "rrethi i Mbretëreshës", bëri reverancën, shtrëngoi duart me të dhe u largua. Të njëjtën gjë bëri edhe njëfarë Greta. Më pas i erdhi radha njërës nga

punonjëset më të kulturuara, më të talentuara më të zgjuara dhe më të vëmendshme, që kam njohur në diplomaci. Ajo vinte nga një familje intelektualësh, kishte studiuar në Durrës shkollën e mesme, pastaj në Itali në Universitetin “La Sapiensa” dhe ishte martuar me një mjek italian. Quhej Xhoana dhe vërtet ishte siç është ajo kënga amerikane “Xhoana”. Kishte një vajzë të vogël, Anja, që ne e donim jashtë mase shumë. Erdhi, ashtu timide, e veshur sa s'ka më bukur, me një kapele superelegante të vënë në njërën anë të kokës, bëri reverancën, i tregoi Mbretëreshës për Anjan e saj të vogël dhe u largua.



**Shqipëria një vend i emancipuar - Zonjat tek Madhëria e Saj**

E fundit do të vinte ime shoqe, Donika. Si përherë, e qetë, jo pa emocion, pakëz e ngadaltë, por shumë e vendosur, me një

rrobë, që do ta kishte lakmi edhe princeshat në oborrin e Mbretëreshës. Ajo u përkul lehtë. Ende pa filluar bisedën me të, Mbretëresha më tha:

Ambasador, po ju e paskeni tërë stafin me gra, a keni burra?

Kështu është stafi ynë, me zonja, i thashë, - gjë që tregon se sa e emancipuar është Shqipëria sot.

Keni shumë të drejtë, - më tha. - Bravo! Ju përgëzoj për këtë!

Pastaj Mbretëresha vazhdoi me pyetjet për Donikën.

Sa fëmijë keni? Ku janë? A kanë bërë shkolla? Çfarë të pëlqen më shumë në Londër?"

Pasi i tregoi për fëmijët, Donika i dha një përgjigje, që Mbretëreshës i pëlqeu shumë.

Mua, këtu më shumë se çdo gjë më pëlqen kujdesi që bën qeveria e Madhërisë Tuaj për edukimin e fëmijëve dhe veçanërisht kur shoh se si tërë muzeumet janë me hyrje të lirë, që u lejojnë atyre të marrin edukim pa pagesë, për artin dhe kulturën.

Mbretëresha qeshi, gati e përqafoi Donikën, gjë që ishte jo e zakontë, e falenderoi për këtë konstatim kaq të thjeshtë por kuptimplotë dhe…

Këtu u mbyll edhe biseda jonë. Ne u tërhoqëm ngadalë dhe dolëm nga ajo sallë mbretërore me kujtime të paharrueshme.

Hipëm përsëri në karroca, sipas ritualit mbretëror, dhe dolëm me trokun e kuajve nëpërmes pallatit mbretëror. Në rrugë kishte mijëra turistë, të cilët vazhdonin punën e tyre me aparatet fotografike, kamerat, lëvizjet kaotike. Blicat nuk pushonin së "godituri" mbi ne, sado që ata mijëra njerëz as që dinin se kush ishim ne, që hymë dhe dolëm në atë pallat mbi ato karroca mbretërore.

## Një paralele midis ushtarit të Napoleon Bonapartit në Paris dhe Ambasadorit Shqiptar në Londër

Hipëm përsëri në karroca, sipas ritualit mbretëror, dhe dolëm me trokun e kuajve nëpërmes pallatit mbretëror. Në rrugë kishte mijëra turistë, të cilët vazhdonin punën e tyre me aparatet fotografike, kamerat, lëvizjet kaotike. Blicat nuk pushonin së "goditur" mbi ne, sado që ata mijëra njerëz as që dinin se kush ishim ne, që hymë dhe dolëm në atë pallat mbi ato karroca mbretërore.

Tek shihja tërë ata njerëz m'u kujtuan tregime, që dëgjoja në fëmijërinë time nga njerëzit e lexuar të asaj kohe. Një ndër personazhet më të përmendur në atë kohë ishte Napoleon Bonaparti me bëmat e tij. E shihja veten përpara atyre njerëzve aq të rastësishëm, që gjendeshin aty atë ditë para Monumentit të Viktorias. Ata nuk kishin asnjë lloj ideja kush ishte në ato karroca as kë përfaqësonin ata. Thjesht ishte diçka e veçantë. Karroca, kuaj, rroba mbretërore, kapele, ceremonial… anipse për ne, që ishim aty ishte diçka, që ndodh një herë në jetë. Dhe nuk ishte rastësi. Por nuk ishte as rasti për t'u mburrur ose gëzuar se njerëzia na fotografonin aq shumë.

Prandaj m'u kujtua ajo historia kur tre ushtarët e Napoleon Bonapartit po prisnin fillimin e betejës në një transhe. Në mes të mërzisë së pritjes njëri prej tyre tha:

Kushedi si do shkojë beteja nesër!? Ndoshta edhe vdesim nesër në luftë".

Po nëse do të ndodhë kështu, - ia priti tjetri, - çfarë meraku do të kishe lënë nga kjo jetë?

Unë nuk është se kam shijuar shumë nga kjo jetë. Ushtar jam. Po, ah po, sikur të kisha mundësi njëherë të hipja sipër kalit të Napoleon Bonapartit dhe të dal e të shëtis rrugëve të Parisit. Pastaj i tërë populli i Parisit del dhe më

përshëndet, e më përshëndet… dhe unë kalëroj nëpër qytet si Perandor, fitimtar, triumfator.

Me këto përralla në transhe e kaloi natën ushtari. Mbaroi edhe beteja. Ushtria e Napeoleonit fitoi. Papritmas, këtij ushtari i thanë:

Të thërret Perandori.

Ai shkoi sipas urdhërit tek Perandori, i cili sapo e pa e pyeti:

- Ke dashur ti të kalërosh rrugëve të Parisit me kalin tim, që të dalë tërë populli i Parisit dhe të përshëndesë ty?
- Oh, Madhëria Juaj! - ia pat ushtari. - Fjalë ushtari para betejës janë ato! Kur të pret ndoshta edhe vdekja çfarë të bësh? Kuptohet që ishte thjesht një përsiatje para betejës, së cilës nuk e dija a do t'i shpëtoja dot.
- Mirë, mirë, - i tha Perandori, - merre kalin tim dhe dil e shëtit rrugëve të Parisit!
- Jo, - i tha ushtari, - nuk e bëj dot.

Pasi mori urdhër nga Perandori, ushtari doli rrugëve të Parisit dhe kalëroi thuajse pa fre fare, por vuri re se askush nuk po kthente kokën drejt tij. U soll e u mbështoll, por askujt nuk ia tërhoqi dot vëmendjen. Kështu ai u kthye tek Perandori dhe e dorëzoi kalin.

- E, - i tha Perandori, - a shëtite me kalë?
- Po, Lartmadhëria Juaj, po, shëtita, por njerëzia nuk dalin në rrugë për kalin, por për Perandorin.

### **"Paradë nëpër qytetin e Londrës"**

E lamë turmën përpara Monumentit Viktoria dhe u drejtuam drejt Sheshit Trafalgar. Kaluam Portën e Madhe të quajtur Harku i Admiralit, e ndërtuar në vitin 1911 nga Sir Austin Web, një hyrje dhe dalje madhështore, që të çon dhe të nxjerr nga Pallati Buckingham. Pastaj morëm poshtë për në White Hall për t'u ndaluar tek holli i hotelit, ku do të

ofronim atë që njihet si *vin d'honneur* ose Vera e Nderit. Kjo gotë verë ofrohet për miq shumë të nderuar në raste shumë të veçanta si ky rast i letrave kredenciale.

Sipas traditës, para se të largoheshin, unë iu dhashë kuajve të hanin racionin e tyre të karrotave, të cilat i kishim blerë që përpara. Ata ishin mësuar të hanin karrota në çdo rast të tillë, por unë duhej t'ua jepja me kujdes me dorën time, në mënyrë që mos t'u ngeleshin nëpër dhëmbë.

## VIN D'ONOR OSE VERA E NDERIT

U përshëndetëm me stafin mbretëror të servisit të asaj dite dhe hymë brenda me tërë miqtë e ambasadës, lordë, ambasadorë, parlamentarë, shkrimtarë, aktivistë, të cilët kishin ardhur për të festuar bashkë me miqtë e shokët tanë nga bashkësia shqiptare. Pasi të gjithë të pranishmit morën në dorë gotat e verës, ngrita dollinë e rastit për shëndetin e Mbretëreshës. Përfaqësuesja e Oborrit Mbretëror po ashtu ngriti dolli për Presidentin tonë. Pas kësaj më duhej të mbaja edhe një fjalim të shkurtër. Kjo ishte një rutinë, por që në fakt duhej bërë me shumë kujdes, pasi sytë e më shumë se njëqint e njëzet pjesëmarrësve ishin drejtuar tek unë. Në disa raste të tilla kisha vënë re se disa ambasadorë flisnin për gjëra krejt pa interes si, për shembull, për shëndetin e Mbretëreshës.

Veç fjalëve të përgjithshme të fillimit m'u kujtua një histori e rinisë time, e cila ishte pak a shumë si kjo që e tregova aty:

*"Kur isha nxënës në gjimnaz, kisha kaligrafi të bukur dhe nënshkruaja po ashtu bukur. Shoku im i ngushtë, Danieli, më thoshte: "Sa të bukur e ke nënshkrimin! E ke aq të bukur sa mund të them se ke firmë diplomati. Po, po, ti do bëhesh diplomat! Do të bëhesh diplomat madje një ditë do të takosh edhe Mbretëreshën e Anglisë". Ai predikim i shokut tim të*

*rinisë, në kohën kur as që mund ta ëndërroje një gjë të tillë, sepse përbënte rrezik për jetën, u bë realitet. Ishte një ëndërr, që nuk ishte guxuar të shfaqej për njëzet vjet, që nga koha kur e përmendte Danieli në vitin 1970. Dhe ja, pas 43 vjetësh, më 27 qershor 2013 kisha fiksuar foton me Mbretëreshën Elizabeth II të Britanisë së Madhe".*

The dream came true!

Lum kush të rrojë!